# MAL BERISHA – MOS E HARRONI KURRË ATË QË NDODHI NË MITROVICË MË 14 PRILL 1999, TE RRUGA E KOVAÇËVE



MARTIRËT E LIRISË TË LAGJES SONË

14 prilli 1999 i ditës së mërkurë, i orës 12 solli trishtim
në këtë lagje. Këtu rrodhi lumëgjaku i 30 meshkujve dhe
një nëne, të cilet u ekzekutuan nga dora barbare e
ushtrisë dhe policisë serbe së bashku me fqinjët kriminelë
serbë. Me dhunë i nxorrën nga shtëpitë e tyre baballarët,
vëllezërit dhe djemtë, për ti vrarë e masakruar, vetëm pse
mbanin gjak shqiptari, madje nuk kursyen as nënën
76 vjeçare e cila ishte dëshmitare e këtij tmerri.
Këtë rrugë ne e frekuentojmë çdo ditë e kjo rrugë është
dëshmitare e asaj dite të zezë e cila njihet si masakra
më e madhe e qytetit të Mitrovicës. Sa herë kalojmë,
kemi përshtypjen se i shohim të buzëqeshur e të gëzuar për
Lirinë tonë të ndërtuar mbi gjakun e tyre. Eh, sa me dëshirë
që i kishim përqafuar vetëm njëherë për ta hequr mallin!...
Humbja e tyre do të mbetet përjetësishtë plagë në zemrat e
familjarëve dhe përjetësishtë në kujtesën e
qytetarëve të Mitrovicës, deri në amshim.

GJAKU I TYRE, DRITË E LIRISË SONË! LAVDI!

**12 Qershor 1999 – 2022**

Aleksandër Vuçiç ishte krahu i djathtë i kriminelit Sllobodan Millosheviç, ose shefi i propagandës anti-NATO gjatë luftës në Kosovë, më 1999.
Sot, atij i “rrihen shpatullat” si njeri i paqes, edhe pse vazhdon të betohet se Kosovën nuk do ta lëshojë kurrë!?

23 vjet më parë, trupat e NATO-s hynë në Kosovë, duke përzënë kriminelët serbë që kishin lënë pas rrugë, lagje, mëhalla, fshatra, qyteza dhe qytete të tëra të lara me gjakun e shqiptarëve.

Në verën e vitit 1999, mora pjesë në pritjen e 6.500 shqiptarëve të Kosovës në bazën ushtarake Fort Dix, në New Jersey, SHBA. Një vit më vonë, në vitin 2000, iu bashkova Misionit të Kombeve të Bashkuara në Kosovë (UNMIK), ku u bëra dëshmitar i qindra, në mos më shumë, vrasjeve dhe barbarizmave të kryera nga serbët e Aleksandër Vuçiçit në Mitrovicë.

**Gjurmët e barbarizmave që kishin lënë pas ata shiheshin gjithandej.**
Një nga më të rëndat ishte ajo që njihet si **Masakra e Rrugës së Kovaçëve** në Mitrovicë. Më 14 prill të vitit 1999, thjesht dhe vetëm në një rrugicë të qytetit të Mitrovicës, me gjatësi

jo më shumë se 300 metra, u morën dhe u pushkatuan banoret e saj në një cep të një pallati aty pari.

**Një nga familjet më të goditura ishte ajo e profesorit të nderuar Shefqet Pllana, të cilës i pushkatuan dy djemtë, dhëndrrin dhe tre djem të tjerë të afërmve të tij.**
Në këtë ditë feste për të mbijetuarit e gjenocidit serb në Kosovë, shpirti i të rënëve thërret:

**MOS E HARRONI KURRË, ATË QË NDODHI KËTU!**

Ata që iu këshillojnë sot që të harroni të kaluarën, në fakt dëshirojnë që tua përsërisin atë dhe t’u e marrin peng të ardhmen përgjithmonë.

Por këtë nuk do ta arrijnë kurrë!

**NEVER FORGET!**

**NEVER AGAIN!**

# LAVDI!

Profesor Shefqet Pllana dhe zonja e tij, Fatimja, të mbetur pa djemtë e tyre  Emirin dhe Enesin, që ia vranë serbët atë ditë të 14 prillit, 1999.
A mund të harrojnë këta prinder ndonjehere?



Pllakë përkujtimore për te rënët e lirisë në atë lagje në Mitrovicë.



## MARTIRËT E LIRISË TË LAGJES SONË

14 prilli 1999 i ditës së mërkurë, i orës 12 solli trishtim
në këtë lagje. Këtu rrodhi lumëgjaku i 30 meshkujve dhe
një nëne, të cilet u ekzekutuan nga dora barbare e
ushtrisë dhe policisë serbe së bashku me fqinjët kriminelë
serbë. Me dhunë i nxorrën nga shtëpitë e tyre baballarët,
vëllezërit dhe djemtë, për ti vrarë e masakruar, vetëm pse
mbanin gjak shqiptari, madje nuk kursyen as nënën
76 vjeçare e cila ishte dëshmitare e këtij tmerri.
Këtë rrugë ne e frekuentojmë çdo ditë e kjo rrugë është
dëshmitare e asaj dite të zezë e cila njihet si masakra
më e madhe e qytetit të Mitrovicës. Sa herë kalojmë,
kemi përshtypjen se i shohim të buzëqeshur e të gëzuar për
Lirinë tonë të ndërtuar mbi gjakun e tyre. Eh, sa me dëshirë
që i kishim përqafuar vetëm njëherë për ta hequr mallin!...
Humbja e tyre do të mbetet përjetësisht plagë në zemrat e
familjarëve dhe përjetësisht në kujtesën e
qytetarëve të Mitrovicës, deri në amshim.

GJAKU I TYRE, DRITË E LIRISË SONË! LAVDI!

Lapidari i të rënëve në Mitrovlcë. Dy të parët, Emir Shefqet Pllana dhe Enis Shefqet Pllana.



Pamje tjetër e lapidarit në Mitrovicë. Në krye e vetmja dëshmitare e ngjarjes Abide Shala, 76 vjeçare, të cilën e masakruan bashkë me djelmoshat.



Pllaka Përkujtimore në Rrugën e Kovaçëve, Mitrovocë.
I paharruar kujtimi i tyre!

